# Injoranca fetare shqiptare nen thundren islame



**nga Zef Helmica**

* * * * *

## Parathenje

Ne fillim kam pasur deshiren te shkruaj ne gegerisht, gjuha e lavdishme e katolikeve te Veriut, por jam terhequr nga ky projekt dhe per kyt here kam perdorur “gjuhen letrare”, per nje perhapje me te gjere te ktij dezertacioni.

Citimet biblike te marra nga Bibla Vulgate si dhe citimet e librave te ndryshem qe jane shfrytezuar per shkrimin e ketij artikulli jane perkthyer ne shqip nga vete autori i ketij shkrimi.

Duke qene vetem laik, nuk shkruaj asgje bazuar mbi mendimet e mia personale, mbasi si meshtaret ashtu edhe laiket nuk jane gjykues ne çeshtjet kishtare apo fetare. Vetem Papa dhe ipeshkvinjte jane gjykues ne keto çeshtje dhe mesojne me autoritetin qe vete Zoti jone Jezu-Krishti ia ka dhene atyre (*Kateshizmi i madh i Kanisius*, volumi 2, faqe 65).

Ne kete mesim te pagabueshem te Papes dhe te Kishes shenjte Katolike Romane perfshihet edhe interpretimi i pagabueshem i Shkrimeve Shenjte apo Bibles. Shume persona mendojne se thjesht duke lexuar Biblen, ata mund ta interpretojne ate sipas deshires. Por kjo gje eshte denuar nga Kisha Katolike e cila meson se vetem ajo dhe unanimiteti i Eterve te Kishes, dhe askush tjeter, mund te interpretoje dhe te mesoje pagabueshmerisht kuptimin e vertete te Shkrimeve Shenjta (*Koncili dogmatik i Trentes*, sesioni 4).

Vete shenjti Agustin shkruante se ai nuk do t'i besonte Ungjillit ne qofte se Kisha Katolike nuk do t'ia kishte mesuar ate (Berthier, *Permbledhje e teologjise...*, faqe 65).

Lexuesi duhet te dije gjithashtu se Kisha shenjte Katolike nuk ka aprovuar dhe pranuar çdo lloj perkthimi te Shkrimeve te Shenjta, qe jane te shkruara ne hebraisht, aramaisht dhe greqisht. Koncili i shenjte i Trentes ka deklaruar se perkthimi i Bibles ne latinisht nga shenjti Jeronim, Bibla qe njihet me emrin *Vulgate*, te konsiderohet si autentik dhe i aprovuar nga Kisha Katolike. (*Koncili dogmatik i Trentes*, sesioni 4).

Ne vitet ne vazhdim, Kisha katolike ka aprovuar perkthimin ne italisht te Vulgates me komente nga Mons. Antonio Marini, e njohur me emrin *Bibla Marini*, me nje leter te Papes Pius VI, me 16 Prill 1778. Kisha Katolike ka aprovuar gjithashtu edhe perkthimin ne gjermanisht te Vulgates me komente nga Dr. Joseph-Franz d'Allioli, me nje leter te Papes Pius VIII, me 23 Qershor 1817.

Dizertacioni ndahet ne kater pjese :

**I- Evangjelizimi i shqiptareve dhe egersia islame**
**II- A duhet thene se shqiptaret e kane pranuar islamin me vullnet te lire**
**III- Fetyra e vertete e islamit, si besim i rreme**
**IV- Mesimi i Klerit Katolik shqiptar mbi islamin**

## I- Evangjelizimi i shqiptareve dhe egersia islame

Shkruhet se Shen Pali e Shen Andrea kane qene dy apostujt e Krishtit Zot qe kane perhapur Fene shejte katolike ne trojet tona. Vete Shen Pali e deshmon kete gje ne letren e tij drejtuar romakeve duke thene se ka perhapur Ungjillin e Krishtit qe nga Jeruzalemi e deri ne Iliri :

*...in virtute signorum et prodigiorum in virtute Spiritus Sancti ita ut ab Hierusalem per circuitum usque in Illyricum repleverim evangelium Christi...* (*Romans* 15:19)

Kurse nje prej doktoreve me te medhenj te Kishes Katolike ne periudhen para shizmes (ndarjes) te Kishes greke me ate latine, shkrimet e te cilit kane autoritet te madh ne Kishen Katolike, Shenjti Gregori Nazianze, shkruan se Shen Andrea, apostulli i pare i Krishtit Zot, ka predikuar veçanerisht ne Epir. (S. Greg. Naz. *orat*. 25). E pra dy prej apostojve me te medhenj te Krishterimit, kane sjelle hirin e Zotit ne token arberore qysh ne vitet e para te perhapjes se Krishterimit. Dhe ato e kane bere kete gje sipas shembullit qe kishin marre prej vete Krishtit Zot i cili vete thonte se eshte zemer bute dhe i pervuajtur :

...tollite iugum meum super vos et discite a me quia mitis sum et humilis corde et invenietis requiem animabus vestris (Matt. 11:29).

Te dy apostujt vuajten kryqe e persekutime te shumta per dashuri per Zotin, duke iu pergjigjur dhunes me butesi e durim mbinjerezor. Krishti vete i kishte mesuar doktrinen hyjnore, qe bota nuk e njeh, duke i thene te duanin armiqte; t'i benin mire atyre qe i benin keq; t'i bekonin ato qe i mallkonin dhe te luteshin per ata qe flisnin keq per to; ne qofte se ata goditeshin ne nje faqe, te tregonin edhe faqen tjeter; ne qofte se ndokush i merrte pallton, t'ia jepnin edhe kemishen.

*...sed vobis dico qui auditis diligite inimicos vestros benefacite his qui vos oderunt benedicite maledicentibus vobis orate pro calumniantibus vos ei qui te percutit in maxillam praebe et alteram et ab eo qui aufert tibi vestimentum etiam tunicam noli prohibere* (Luke 6:27-29).

Shen Pali flet diçka per vuajtjet dhe rreziqet e evangjelizimit duke thene se : eshte rrahur me kamxhik ne 5 raste, nga 40 here pa nje; eshte rrahur me shkopinj 3 here; eshte gjuajtur me gure 1 here (*lapidation*); i eshte mbytur barka 3 here dhe ka ndenjur 1 nate e 1 dite ne mes te detit; ka qene shpesh ne udhetime; ne rreziqe mbi ujra; ne rreziqe prej hajduteve, prej çifuteve e barbareve (jo çifuteve); ka vuajtur mundime ne qytete, ne shkretetira, ne dete, dhe rreziqe prej vllezerve te rreme; ka vuajtur prej puneve e semundjeve, prej urise e etjes, prej krezhmeve e pagjumesive, prej te ftohtit e te paveshurit.

*... a Iudaeis quinquies quadragenas una minus accepi ter virgis caesus sum semel lapidatus sum ter naufragium feci nocte et die in profundo maris fui in itineribus saepe periculis fluminum periculis latronum periculis ex genere periculis ex gentibus periculis in civitate periculis in solitudine periculis in mari periculis in falsis fratribus in labore et aerumna in vigiliis multis in fame et siti in ieiuniis multis in frigore et nuditate praeter illa quae extrinsecus sunt instantia mea cotidiana sollicitudo omnium ecclesiarum* (2 *Corinthians* 11: 24-28).

Se fundit, te dy apostujt kane vuajtur vdekjen si martire te Fese Katolike, duke dhene jeten e

tyre per Krishtin Zot dhe Ungjillin qe predikonin : Shen Palit i pritet koka ne Rome, kurse Shen Andrea vdes ne nje kryq ne Patra.

Ne te kunderten, existojne prova te pakundershtueshme se islamizmi eshte perhapur me force, nen parudhen kercenuese : « Beso ose vdes ».

Ne librin e P. J. Berthier M.S. « Abrégé de théologie dogmatique et morale...» (1926) ne faqen 34 lexojme se islami ka si autor Muhamed-in i lindur rreth vitit 571 ne Meke te Arabise. Ai ne fillim merrej me tregti e me vone filloi te sundonte vendasit me ane te fese. I debuar prej Mekes, Muhamedi strehohet ne Medine dhe prej andej mbasi mbledh njerez te armatosur sulmon dhe merr Meken, e pastaj edhe qytete e vende te tjera nen kercenimin : "Crois ou meurs" (Beso ose vdes).

Doktori i madh i Kishes Katolike, Shejti Alfons-Maria de Liguori, ne vepren e tij : « Histoire des Hérésies » (1842), volumi I, faqe 234, shkruan se Muhamedi ishte themeluesi i sektit vrases te islamizmit (*secte homicide*) i cili pushtoi pjesen me te madhe te botes katolike.

Ne librin « The Virgin Mother of Good Counsel » (1884) i shkruar prej ipeshkvit misionar Imzot George Dillon D.D., liber i nderuar prej Papes Leon XIII, shkruhen shume hollesira te çmuara mbi Fuguren e Zojes se Shkodres si dhe mbi Skenderbeun.
Aty lexojme se ne shekullin e shtate A.D., nje fanatik i cili kishte formuar nje fé te bazuar ne imoralitet dhe grabitje, shikoi ne enderr rrezimin e kryqeve dhe te keshtjellave ne qytetin e larget te Konstantinopojes dhe perandoria e ketij qyteti krenar bizantin i dhurohej atij.
Kjo enderr ishte fillimi i shkaterrimit. Te gjithe pasardhesit e Muhamed-it, duke filluar prej Abu-Bekr, kishin qellim realizimin e endrres se Mohamed-it. Antioche, Damasku, Smyrna, Jeruzalemi dhe e gjitha Toka Shejte (*Terre Sainte*) ra ne duart e paganeve. Omar, pasardhesi i trete i Muhamed-it, ndertoi nje xhami ne vendin ku ishte qene perpara tempulli i famshem i Salomonit. Amru dhe kalifet e tjere moren Egjyptin qe i perkiste Grekeve, kurse Kaled zgjeroi tokat ne Azi. Fanatiket ma te "eger" te Kuranit ishin padyshim turqit, nen udheheqjen e Orkhan, djali me i ri dhe pasardhesi i Osman-it, themeluesi i dinastise se tyre ne Azi, fise endacake te Oguzians ne zonen e Turkistanit, ne lindje te detit Kaspik. Pasardhsit e ketyre fiseve turke me Amurathin, Bajzetin I, Amurathin II, e Mehmetin e II pushtuen pak nga pak te gjithe perandorine bizantine te Lindjes. Ishte ne kohen e Amurathit II e pastaj ne ate te Mehmetit te II kur Skenderbeu, "Atleti i Krishtit" braktis Stambollin dhe fillon keshtu luftimet e pergjakshme gjate 25 vjetesh per te mbrojtur Krishterimin dhe lirine ne Shqiperi dhe Europe.

Jane turqit ata qe kane sjelle me force islamin ne Shqipni, duke zbatuar me perpikmeri urdherat e Kuranit: Beso ose vdes. Shembujt e meposhtem do te bindin lexuesin per kete gje.

Ne librat e *Kuranit*, *Hadith*-it (histori mbi Muhamed-in te mbledhura gojarisht prej kalifit Umar II) dhe *Sirat Rasul Allah* i shkruar prej Ibn Ishaq ne vitet A.D. 707-773 shkruhet qarte egersia dhe djallezia e islamit (*Sura* ose *Surah* ne shqip perkthehet Kapitull, ne vargjet e Kuranit) :

"Whoever changed his Islamic religion, then kill him." (Hadith al-Bukhari, Vol. 9, Bk. 84, No. 57)
(Kushdo qe ka nderruar fene islame, duhet vrare)

"Make war on the infidels who dwell around you." (Sura 9:123, 66:9)
(Lufto te pafete qe banojne rreth teje)

"Fight those who believe not in Allah nor the Last Day." (Sura 9:29)
(Lufto ato qe nuk besojne ne Allah dhe ne diten e gjygjit te fundit)

"If someone stops believing in Allah, kill him." (al-Bukhari 9:84:57)
(Ne qofte se ndokush nuk beson me ne Allah, ai duhet vrare)

"Take neither the Jews nor the Christians for your friends." (Sura 5:51, 60:13)
(As te krishteret dhe as çifutet mos te jene miqte e tu)

"Kill the disbelievers wherever we find them." (Sura 2:191)
(Vra te pafete kudo qe ti gjesh)

"They do blaspheme who say: 'Allah is Christ the son of Mary.' But said Christ: 'O Children of Israel! Worship Allah, my Lord and your Lord.' Whoever joins other gods with Allah, Allah will forbid him the Garden, and the Fire will be his abode. There will for the wrong-doers be no one to help." (Sura 5:75)
(Eshte fyerje te thuash : Allah eshte Krishti djali i Marise....)

"O ye who believe! Take not the Jews and the Christians for your friends and protectors: They are but friends and protectors to each other. And he amongst you that turns to them (For friendship) is of them. Verily Allah guided not a people unjust." (Sura 5:54)

"To Allah, there are no animals viler than those who do not believe and remain unbelievers." (Sura 8:57)
(Per Allahun nuk ka kafshe me te neveritshme se sa ato qe nuk besojne dhe qendrojne te pafe)

"Here is the fate of those who fight Allah and his messenger: you will put them to death or you will make them suffer the torture of the cross; you will cut their hands and their feet alternately. They will be driven from the country." (Sura 5:37)
(Ky eshte fati i atyre qe luftojne Allahun dhe te derguarin e tij : ata duhen vrare ose torturuar ne kryq; duhet t'u prehen duart dhe kembet dhe duhet te debohen nga vendi).

“[...] then fight and slay the Pagans wherever ye find them, and seize them, beleaguer them, and lie in wait for them, in every stratagem (of war).” (Sura 9, verse 5)
(Atehere lufto e mbyt paganet kudo qe ti gjesh, grabiti, rrethoji, perdor çdo taktike lufte)

"The enemy combatants will, as well, be conquered: they will be captured and killed according to the custom that God held previously toward their precursors, for you will not find any change in God's custom."(Sura 33:61)
(Armiqte do te humbasin; ato do te kapen dhe do te vrahen simbas zakonit qe zoti ka caktuar edhe per paraardhesit e tyre, sepse nuk ka ndonje ndryshim ne kete zakon)

"Believers, fight the unbelievers who are in your neighbourhood and may they find you harsh." (Sura 9:123)
(Besimtare, luftoni te pafete qe i keni komshi...)

« Tashti qe te pafete kane humbur shpaten dhe mburojen e tyre, kush do ti mbroje tani prej zemrimit tim? » (Fjale te sulltanit Mehmeti II mbas vdekjes te Gjergj Kastriotit ne Lezhe, me 17 Janar 1467).

Shkodra ra ne duart e turqve mbas mbarveshjes te paqes mes Sulltanit dhe Venedikut, me 25 Janar te vitit 1479. Ne nje leter te Perfaqesuesit te pergjithshem te Shkodres, me date 17 Dhjetor 1878, Imzot Angjelo Radoja shkruan se kur turqit hyne ne Shkoder, me keq se Vandalet, ata shkaterruan çdo shenje te Fese shejte Katolike; dogjen libra si dhe objekte te tjera shkencore e fetare. Ata kthyen ne xhami te gjitha kishat me perjashtim te Kishes se Zojes, afer Kalase, dhe te Kishes se Shen Mari Madalenes afer lumit te Bunes.

Në Seminarin e IV, "Shkodra në Shekuj", i mbajtur ne Shkoder me 20 Nandor 2000, znj. Paulina Hoxha citon disa relacione te rendesishme qe tregojne edhe nje here egersine turko-islame ushtruar kunder popullsise katolike shqpitare :

« Per gjendjen e rende dhe diskriminimin ne vazhdim te katolikeve, ben fjale edhe relacioni i Pjeter Bogdanit i viti 1669 ku permendet fakti se :

"Keto dite u vu ne fuqi nje takse tjeter per katoliket e shkrete te kesaj ipeshkevie, quhet "Pjata e zoterise se madh" d.m.th e Sulltanit,.....". Shume me e rende eshte gjendja e komunitetit katolik neper fshatrat e zonave malore, ku varferia eshte e tejskajshme: "Na vijne keta te krishtenet e shkrete si ta kene fuqine, neper shtepite flihet perdhe, ku me pak kashte, ku me nje cope zhguni dhe midis kafsheve". »

« Veshtirsite rriten akoma edhe me shume nga trazirat, qe turqit, armiq te besimit katolik i sjellin ipeshkevive.
"..........jemi tue e cue ne varfeni shume te madhe, nder shume travaje dhe ngushtica, qe po na shkaktohen prej turqeve, armiq te besimit", shkruan Frang Bardhi ne nje relacion te tij ne vitin 1637. Ky qendrim i turqeve eshte vecanerisht shume i ashper sidomos ndaj objekteve te kultit dhe vete prifterinjeve. Keshtu qe ne relacionin e 28 Nentorit 1661, Pjeter Bogdani i shqetesuar lajmeron se " Turqit e kane shkaterruar Kishen e Shkoders dhe i kane prishur shtepite ipeshkvnore", prandaj sic deklaron ai, i duhet te bredhe neper ipeshkvnine e tij si nje lypes. Edhe pas 4 vjetesh (pra ne v.1665) Bogdani perserit ne relacione te njejten gje : per

shkaterrimet qe kane bere turqit ndaj objekteve te kultit dhe pronave te tyre.

"Ata i uzurpuan pronat e kishes dhe i prishen shtepite ipeshkvnore ne Shkoder e Tivar, ashtu qe ai tani eshte i detyruar te jetoje gati si nje lypes, jo aq per te jetuar sa per tu strehuar, gje e pahijshme per nje ipeshkev". »

« Shume me flagrante eshte qendrimi i udheheqesve shpirterore te katolikeve, ndaj te cileve ndiqet politike e diskriminimit, bile shpesh here eleminimin fizik i tyre. Shume relacione, njoftojne Kongregaten e Shenjte per veprime te dhunshme dhe eleminime fizike. I tille eshte ai i 6 Dhjetorit 1670, derguar nga P. Bogdani, me ane te cilit njoftohet vrasja e Pjeter Mazrekut, vikar apostolik i Pultit, i cili duke u kthyer nga Raguza na Prizren ,

".......afer lumit Drin u sulmua nga pese turq.......nje prej tyre ......., i dha nje goditje me kellc (shpate e harkuar) dhe ia preu supin deri ne gryke, ashtu qe koka e tij mbeti varur mbi nervat e krahut te djathte : ai thirri tri here Jezu, Jezu, Jezu dhe duke iu shperndare gjaku i tij ndrroi jete". por me e trishtueshme eshte kriptia e ndodhur ne ipeshkvnine e Lezhes, te cilen Bogdani e relaton me 15 Prill te viti 1671.

" Kah fundi muajit te Marsit te turqizuarit e Sanxhakut te Dukagjinit, pasi kishin tane naten, ne agim e sulmuan ndertesen e Imzotit te Lezhes. Ai iku neper terr duke lane shtepine, i ngarkuar me placka, vetem me nje prift dhe nje ministrant. Milicia shqiptare bashke me shqiptaret e turqizuar e bastisi shtepine, pastaj e dogj derisa u rrenua krejtesisht, vdiq ministranti i shkret dhe prifti : Me kete rast ata dogjen edhe disa fshatra perreth dhe kapen shume te krishtere per t' i bere rober, ndersa te paaftit i vrane: "i prene copa-copa". »

## II- A duhet thene se shqiptaret e kane pranuar islamin me vullnet te lire

Kisha katolike ka existuar ne Shqiperi edhe pas pushtimit turk. Eshte e vertete se nje pjese e shqiptareve, prej dhunes se eger turke apo edhe per interesa materiale, tradhetuan Fene shejte Katolike dhe perkrahen sektin mysliman. Nga shume burime historike, perfshi ketu deshmine e Imzot Dillon, mbas dorezimit te Kalase se Shkodres, forteresa e fundit shqiptare, shume shqiptare emigruan jashte vendit, kryesisht ne Itali; nje pjese u arratise nder male dhe nje pjese qendroi ne fshatrat e tyre duke ruajtur heroikisht Fene Katolike.

Pjesa dominuese e vendit kishte perkrahur qysh me kohe shizmen greke, pra mosbindjen dhe ndarjen prej Papes dhe Kishes se Romes, duke ndjekur patriarket shizmatike te Konstantinopojes dhe Greqise. Imzot Dillon, ne librin e siperpermendur shprehet se mbas Krishterimit te Illirise dhe Epirit, riti fetar i praktikuar ne Shqiperi ishte ai grek, pra bizantin. Keshtu, mbas Shizmes se Lindjes, ata qe praktikonin qe me pare ritin bizantin vazhduan ta ruanin kete rit por kjo gje nuk u sillte asnje merite shpirterore sepse ata ishin te ndare nga Kisha

katolike. Nuk flas ketu per ato besimtare qe prej injorances ndiqnin patriarket shizmatike.

Duke u bazuar te letren e mesiperme te Imzot Angjelo Radojes, duhet shtuar se jo te gjithe shqiptaret apostazuan, pra jo te gjithe i rane mohit Fese shenjte katolike :

«... Nuk âsht e vërtetë mandej me pohue se të krishtenët me pushtimin turk ose i ranë mohit fesë, ose ata që deshën me qindrue në fé u strehuen ndër male ose ikën në Italí. Kjo dihet për disa, por jo për të gjithë. Shumë sish patën leje me banue në Zus, Tebuenë, Berdicë, Kuç e Rrmanj, vende shumë afër qytetit »

Keshtu ato katolike qe nuk munden te emigronin qendruan nen pushtimin turk dhe ruajten me heroizem, lufte e sakrifica te medha Fene tone Shejte katolike.

Imzot George Dillon shkruan se pushtimi turk i Shqiperise ishte nje ndeshkim hyjnor per perkrahjen qe ky vend i beri, ne pjesen me te madhe te tij, Shizmes se Lindjes si dhe per ftohjen e devocionit, kryesisht ne zonen e Shkodres e ne te gjithe Veriun. Kjo shpjegohet edhe me largimin e Fugures se Nenes te Keshillit te Mire ne 1467 per ne Gjenacano te Italise 3 muaj pas vdekjes se Skenderbeut.

Ne kapitullin e VII te librit te tij mbi Fuguren e Zojes Shkodres, Imzot Dillon shkruan se kjo Fugure shenjte ka ardhur ne menyre te mrekullueshme nga Lindja e Largme afro 2 shekuj para vitit 1467, per t'i shpetuar barbarise turke ne Token e Shenjte. Ajo eshte vendosur ne nje Kishe te vogel ne Shkoder, buze Drinit e Bunes, Kishe e kushtuar Zojes se Bekuar, nen titullin Zoja Nunciate (*Annonciation*). Kjo ardhje e mrekullueshme e Fugures se Nenes te Keshillit te Mire ka ndodhur ne te njejten kohe me transportimin e Shtepise te Nazaretit prej engjejve ne Dalmaci e pastaj ne Loreto te Italise.

Shizma e Lindjes ka filluar qysh ne kohen e Patriarkut te Konstantinopojes, Photius, rreth vitit 861 A.D. Per te bashkuar Kishen greke dhe ato te Lindjes me Kishen latine, Papet kane bere te gjtha perpjekjet per t'ia arritur ketij qelliimi. Ky bashkim ka ndodhur disa here, por ai ka zgjatur shume pak, sepse shpirti i shizmes (ndarjes) dhe i pavaresise te Kishes greke ka ndikuar fuqimisht ne kete ndarje. Koncili i fundit i pergjithshem, qe synoi te bashkonte edhe nje here greket dhe lindoret me Romen, perfundoi me sukses ne Firence te Italise me 26 Prill 1442, ku u arrit bashkimi i shumepritur. Por ky bashkim, mjerisht, si edhe ato qe i paraprine, zgjati jo me shume se 4 vjet, pra deri ne 1446, kur greket rane edhe nje here ne shizem, pra ne ndarje prej Papes dhe Kishes katolike. Mbas shizmes se grekeve, ne 1453, forcat turke te Mehmetit II pushtuan Konstantinopojen, dhe u shtrine ne te gjithe Azine, duke rrenuar perfundimisht perandorine e famshme greko-bizantine.

Imzot Dillon ne librin e tij kushtuar Nenes te Keshillit te Mire shpjegon se shkaterrimi i Perandorise greko-bizantine ishte nje katastrofe e tmerrshme.

Milionat e njerezve qe perbenin kete perandori ishin nga me te zgjuarit dhe nga me te

civilizuarit qe kishte pare bota ndonjehere, biles shume me teper se romaket ne Perendim. Banoret e Perandorise greke ishin te zhvilluar ne te gjitha drejtimet : ne tregti, agrikulture, legjislature, dhe kishin mberritur ne nje persosmeri aq te larte, sa qe, ne disa aspekte, ata ia kalonin edhe civilizimit te sotem modern. Ligji dominues te cilit i bindeshin te gjithe ishte ai i Kodit Justinian, *ratio ipsa scripta.* Te gjithe pasurise intelektuale qe grekeve ua jepte gjuha, filozofia dhe çdo art i jetes, iu shtua Krishterimi, qe i persosi, i mbrojti dhe i lartesoi kete pasuri si dhe te gjtha institucionet shoqerore.

Prodhimi i tokes ishte me bollek; Egjypti, hambari i botes, ishte i tyre; te tyre ishin minierat e arit te Ofirit, pyjet e cedrit te Libanit, çeliku i Damaskut, tregtia e Alexandrise, Smirnes, Helespontit, erezat, mendafshi i Indise dhe shkollat e Greqise. Por si dhe qyteterimet e meparshme, edhe Perandoria greke u shkaterrua per shkak te mekatit.
Mekati i shizmes dhe mekatet e tjera te bollekut ishin shkaku i ketij rrenimi nga turqit, te cilet Zoti i zgjodhi si instrument ndeshkimi. E keshtu edhe krahina e Shqiperise se dikurshme, pjese e kesaj Perandorie, duke imituar mekatin e Shizmes dhe mekate te tjera te grekeve do te kishte edhe ajo padyshim pjesen e saj te ndeshkimit.

Kete ndeshkim e meson edhe nje prej teologeve me te medhenj qe ka pasur ndonjehere Kisha Katolike, doktori engjellor, Shenjti dominikan Tome Akuinati O.P. (*Saint Thomas d'Aquin O.P.*), ne vepren e tij madhore *Summa Theologica,* ne te cilen ai shkruan se shizmatiket, duke rrefyzuar bindjen ndaj Papes, pra ndaj pushtetit shpirteror te Kishes, meritojne ne menyre te drejte te denohen nga pushteti civil :

« In alio vero, quia subdi recusant capiti Ecclesiae. Et ideo, quia coerceri nolunt per spiritualem potestatem Ecclesiae, iustum est ut potestate temporali coerceantur. » ($II^{a}$-IIae q. 39 a. 4 co.)

Nje pjese e shqiptareve, kryesisht popuj te Dukagjinit e te Malsise se Madhe, nuk i jane nenshtruar kurre pushtuesit, qofte ky turk, serb, malazez, italian, etj. Nga ana tjeter, mjerisht duhet dyshuar se keto popuj, e ndoshta nje pjese e madhe e shqiptareve, kane luftuar me shume per liri sesa per besimin katolik, kane vene flamurin e shqiponjes mbi Kryqin e Krishtit Zot, gje qe eshte nje herezi e papranueshme. E kjo ndoshta ka qene dhe vazhdon te jete plaga jone kryesore dhe arsyeja e te gjitha te zezave qe na kane rene qysh prej kohes se Gjergj Kastriotit e deri me sot, mbasi jemi popull kryeforte e mendjemadh, dhe nuk mesojme prej gabimeve te kaluares. Kuptohet se kete nuk e them per te gjithe.

Ja si shprehet At Gjergj Fishta, ne fjalimin e tij te mbajtur ne Konferencen e Paqes ne Paris ne 1919 :

« Për lirinë e vet, zotni, shqiptari ban fli shpinë, tokën dhe mjerisht edhe besimin".

Kurse ne Relacionin e derguar Kongregacionit te Propogandes per Fene ne Rome prej Ipeshkvit

te Sapes, Imzot Frang Bardhit, ne Qershor te 1637, shkruhet :

«... Këta gjind e këta popuj epirotë janë sa s'thuhet mundqarë, dhe të dhanun mbas armësh dhe luftarak, me që durojnë lehtësisht të ftohtët, akullin, vapen, mungesat e jetesës dhe çdo mundim... Burrat e kanë për shnderim që të vdesirn prej vdekjes së natyrshrne dhe (e kanë), për nder ata që vriten, sidomos me ushitri të madhe. Nuk janë dinakë këta popuj të Dukagjinit, por të guximshëm. Asnjë komb n'Europë, që gjendet nen zotnimin e turkut nuk mund të flasë me zyrtaet turq me armë në brez e në dore ashtu si flasim me gëxim e ndejun Dukagjinasit dhe popujt e Shqipnisë malore. Gjirthashtu, asnjë komb n'Europë, që asht nën zgjedhën e turkut, nuk ka mujtë me çue krye kundër tij dhe me qëndrue 100 vjetë në kryengritje, në mbrojtje e në sulme të mëdha kundër gjindes barbare, sikurse vazhdojnë sot disa popuj të këtij kombi shqiptar, dhe mburren bile se mund të bahen 30 -mijë, t'armatosun, po të kishin një krye e prijës të pasun e besnik, për me shkue me rrenue Stambollin dhe shtëpinë otomane. »

Prej studimit te vyer historik te z. Gjush Sheldijes, ne vitet 1957-1958, mbi Kryeipeshkvine Metropolitane te Shkodres, studim i cili u nderua me nja parathenje te Ipeshkvit martir te Shkodres, Imzot Ernest Maria Çoba, po citoj disa te dhena qe deshmojne qarte luften e panderprere te popullit shqiptar, kryesisht te popullsise katolike, kunder turkut e kunder islamit:

« Në pranverë të vitit 1474 Sulltan Muhameti II erdhi vetë me 150.000 luftarë, 10.000 deve me topa e municione.... Dhe, me të vertetë; tue mos dijtë kurrsesi me e shtie në dorë, u drodh i koritun kah Stambolla, mbasi kishte hjedhë mbi kështjellë 3000 gjyle hekurit dhe aq gurit ! Në dalëzotje të kalasë luftojshin me trimni të pashoqe vetëm 1.600 shkodranë nën prijësin Bartolome Epiroti, domenikan dhe të Palit prej Matit, françeskan.

« Viti 1499 - Fr. Bernardini, frat shkodran, i shkruen Senatit të Venedikut tue e lutë të formonte një ushtri e tue bashkue me forcat shqiptare nën urdhënat e Skanderbeut të ri, të birit të Gjergjit dhe me pjesëmarrjen e Dukagjinasve, t´u forcojshin në Lezhë e prej andej me mësye Shkodrën dhe Krujën.

«Viti 1503 - Kanë fillue luftat e papreme të shqiptarëve kundër turqve.

« Në vitin 1577 plasi një kryengritje e madhe kundër turqve në Shkodër ku morën pjesë 20.000 vetë dhe mbas një luftimi të rreptë dhe të përgjakshëm që u ba te "Lama e Spahive" (ndermjet Urës së Madhe dhe Urës së Kirit) ushtria turke u thye keqas dhe shkodranët fituen të drejtën që me kenë të qeverisun nga sundimtarë vendas dhe për ketë arsye u vunë Begollejt e Pejës. Të tjera kryengritje me randësi kjenë ba edhe ndër vjetët 1602-1614, por ma e madhja qe ajo e vitit 1647 që, po t´u printe mbarë lufta, shkodranët patën me e fitue lirinë e pavarësinë qysh atëherë.

« Viti 1592 - Kryengritje e përgjithshme në Shqipëni.

« 23.7.1602 - Mbledhje e madhe në Sh'Llezhdër të Mirditës ku marrin pjesë 2656 krenë dhe

kërkojnë lidhje me Venedikun kundër Turqisë dhe mbrenda tri ditëve mblidhen 100.000 luftëtarë, por Venediku nuk bëzanë.

« Viti 1607 - Një tjetër kryengritje popullore kundër Turqisë.

« Viti 1614-Hoti, Kuçi e Shkreli lidhin besën kundër Turqisë dhe rrokin armët për liri.

« Në vitin 1621, në vjeshtë, Imzot Pjetër Budi, nësa Turqia ishte e xanë në luftë me Poloninë, përgatiti një kryengritje të përgjithshme kundër Turqisë dhe shtroi planin e luftës për çlirimin tue përcaktue edhe numrin e luftarëve që përmblidheshin në 300.000 vet...

« Vitet 1623-38 - Fiset e Kelmendit çohen kundër Turqisë dhe thejnë Sulejman Pashën. Me tê bashkohet edhe Kuçi.

« Viti1638 - Hoti çohet në luftë kundër Turqisë.

« Viti 1645 - Kelmendasit qesin jashtë Turqit.

« Viti1687 - Kelmendi e Kuçi dhe Himarjotët çohen kundër Turqisë.

« Viti1699 - Kelmendi në luftë kundër Turqisë, bashkohet me tê Ulqini e Tivari.

« Viti 1747- Kryengritje e madhe kundër Turqisë,

« Në vitet 1834-1835 një tjetër kryengritje e madhe plasi në Shkodër nën udhëheqjen e fshatarit Dasho Shkrelit, e cila ngujoi në kështjellë Valinë, Ali Namikun dhe gjithë ndihmën e madhe që erdhi nga Stambolla, 8 batalione nën urdhënat e Hafiz Pashës dhe të Mahmut Pashës të Rumelisë, mbet i rrethuem për gjashtë muej rresht dhe kështu valia qe i shtrenguem me kërkue një marrëveshtje dhe me ba një falje të përgjithshme; falja qe sa për faqe, sepse, ma vonë, Ymer Pasha shtroi Shkodrën, xuni dhe burgosi parësinë e vendit dhe udhëheqësit e kryengritjes dhe i mergoi në Anadoll.

« Me 10 korrik 1908 u shpall Konstitucioni dhe në Shkodër u banë kremtime të mëdha tue kujtue dhe shpresue se njimend u fitue njifarë soj lirie, por nuk vonoi shumë dhe ia behi Shefqet Turgut Pasha, i cili çarmatosi, xuni dhe burgosi atdhetarë të vërtetë dhe bani njëmijë dhunë sidomos ndër malsinat kah shkeli kamba e tij shfarosëse, por i ndeshi sharra në gozhdë në Malsi të Madhe dhe në Dukagjin e u nda me faqe të zezë. Me 23.III. 1911 filloi Kryengritja e Malsisë së Madhe.

« Në vitin 1910 plasi Kryengritja në Kosovë e cila mori të hapët nëpër viset e veriut dhe malsorët e Hotit, Grudës, Traboinës, luftuen kundër ushtrisë turke dhe sundimit despotik për të shkundë zgjedhën robnuese dhe Turqia, tue drashtë mos të marrin të hapët në të gjithë Shqipninë kjo lëvizje, u detyrue të japi disa të drejta ndër të cilat: "Njohja e Shqipnisë ndër

katër vilajetet; Shkodra, Shkupi, Janina, Monastiri; emnimi i nëpunësave shqiptarë nder zyre qeveritare; kryemja e sherbimit ushtarak në vend; hapja e shkollave shqipe, etj."

« Me 6 prill 1911 Dedë Gjo Luli , ngriti flamurin kombëtar në majë të Deçiqit; ai flamur ruhet sot në Muzeun Historik të Tiranës. ( Sot i zhdukun, shënim i red. ). etj. »

## *III- Fetyra e vertete e islamit, si besim i rreme*

Kisha katolike meson se jashte saj nuk ka shelbim per askend. Kjo don te thote se ka vetem nje Fé te vertete per te shpetuar shprtin, Feja katolike, kurse "besimet" e tjera jane te rreme, fallso, djallzore, te cilat vetem mallkojne shpirtin ne Ferr. Nder keto sekte te rreme mund te permendim islamin, judaizmin modern, protestanizmin, shizmatiket "orthodoxe" grek, rus, budizmin, etj.

Zoti i vetem i Fese katolike, ashtu si edhe i fese te vjeter izraelite qe eshte praktikuar para ardhjes te Jezu-Krishtit, eshte e Shenjterueshmja Trini; kurse zoti i besimeve te tjera te rreme, perfshi ketu islamin, eshte djalli.

« En dehors de l'Église, il n'y a ni Salut ni rémission des péchés. Pape Boniface VIII, *Enchiridion Symbolorum*. " Les sources du Dogme Catholique " Denzinger , Imprimatur : 1955 »
(Jashte Kishes katolike nuk ka as shelbim e as falje te mekateve. Papa Bonifaci VII)

« La sainte Eglise romaine croit fermement, professe et prêche qu'aucun de ceux qui vivent en dehors de l'Eglise, non seulement les païens mais aussi les juifs ou les hérétiques et schismatiques, ne peut avoir part à la vie éternelle" » Bulle *Cantate Domino*, Pape Eugène IV, 4-2-1442 - Décret pour les Jacobites. Denzinger : 714.
(Kisha e shenjte Katolike beson me vendosmeri, shpreh dhe predikon se asnje prej atyre qe jetojne jashte Kishes Katolike, jo vetem paganet por edhe izraelitet, heretiket dhe shizmatiket, nuk mund te fitojne jeten e pasosur. Papa Eugjeni IV)

« Il n'y a absolument aucun Salut en dehors de l'Église ». Pape Léon X, Décrétales des Conciles Oecuméniques, éd. Norman P. Tanner, Sheed & Ward et Georgetown University Press, 1990.
(Jashte Kishes katolike nuk ka kurrfare shelbimit.¨Papa Leoni X)

« Les fausses religions sont sacrilèges et implantées par le diable. Clément V, Décrétales des Conciles Oecuméniques, 383, éd. Norman P. Tanner, Sheed & Ward et Georgetown University Press, 1990. » . (Besimet e rreme jane sakrilegje dhe ato jane te krijuara nga djalli. Papa Klementi V).

« Les Musulmans sont blasphémateurs et sans Foi. Grégoire X, idem, 309 »
(Muslimanet jane blasfemues e te pafé. Papa Gregori X)

« L'Islam est une secte abominable. Eugène IV. idem, 479) »
(Islami eshte nje sekt i neveritshem. Papa Eugjeni V).

«Les Musulmans attaquent la Croix symbole de Vie. Léon X, idem, 651 »
(Muslimanet sulmojne Kryqin, simbolin e jetes. Papa Leoni X).

« La conduite des Musulmans est obscène et détestable. Clément V, idem, 350) »
(Sjellja e myslimaneve eshte e turpshme dhe e denueshme. Papa Klementi V, idem 350)

« Les Musulmans qui ne se convertissent pas vont en Enfer. Eugène IV, *Enchiridion Symbolorum* 714. »
(Myslimanet qe nuk konvertohen shkojne ne Ferr. Papa Eugjeni IV).

« C'est une hérésie de dire que les Musulmans peuvent rencontrer Dieu. Saint Pie X, Pascendi, 14, Encyclique du Pape saint Pie X, 8 sept. 1907. AAS 40 (1907). »
(Eshte herezi - mekat i rende kunder Fese - te thuhet se Myslimanet munden te takojne Zotin, Shenjti Pape Pius X, Letra *Pascendi*)

« Modernists hold that Muslims truly worship the One True God. Saint Pius X, Denzinger 2082 »
(Modernistet - [qe jane heretike] - thone se myslimanet adhurojne Zotin e vertete. Shenjti Papa Pius X, Denzinger. 2082)

«Tous les Musulmans seront damnés au Jugement dernier. Pape Eugène IV, Denzinger 714 »
(Te gjithe myslimanet do te mallkohen ne Gjykimin e Fundit. Papa Eugjeni IV, Denzinger. 714)

« Dire : Le Salut est offert aux Musulmans, est une hérésie. Pape Grégoire XVI, Encyclique *Mirari Vos* : 13 »
(Eshte herezi te thuhet se shelbimi i premtohet myslimaneve. Papa Gregori XVI, *Mirari Vos* : 13)

Te shqyrtojme tashti islamin duke u bazuar ne vete Koranin dhe traditen e ketij besimi te rreme.

Shume teologe pranojne se libri mbi te cilin bazohet sekti islamik, Kurani, قران, si dhe tradita gojore e myslimaneve "Sonna", سنة, huazon nga ligji i shkruar i hebrenjve "Mikra", מקרא, si dhe nga tradita gojore perkatese e sinagoges se vjeter, "Mischna", משנה, duke shtuar shume te dhena te shtremberuara dhe jo te sakta nga Krishterimi; duke i kombinuar keto me histori, perralla dhe ligje imorale; dhe e gjithe kjo perzierje eshte e mbushur me kontradikta te shumta,

per te cilat do shkruaj me poshte. Ish-rabini, Paul Drach, ish- doktor i njohur i sinagoges izraelite, i cili u konvertua ne Fene shenjte Katolike rreth shekullit te 19-te, shkruan se islami eshte nje lloj parodie apo nje imitim i genjeshtert i judaizmit dhe i Krishterimit.

Islami pretendon se ne Kuran parashikohen shume zbulime shkencore te koheve moderne. Sipas ish-rabinit Paul Drach, keto zbulime e shume sekrete te tjera mbi misterin e Zotit dhe te natyres jane ditur shume kohe perpara nga doktoret e sinagoges se vjeter, te verteta keto qe jane mesuar ne ate pjese te tradites misterioze gojore e shume te lashte te Kabales izraelite, קבלה, (Kabala), ku "Zohar", זוהר הקדש, ("le saint Zohar"), kodi kryesor i saj, ishte nje prej monumenteve me te lashta te fese se vjeter izraelite. (Ketu mund te permendim sistemin e Kopernikut i cili shpjegohej ne Kabalen izraelite shekuj me pare por qe u "zbulua" shume kohe me vone nga Koperniku).

Duhet theksuar, ashtu siç e permenda me siper, se para ardhjes te Jezu-Krishtit, feja e izraeliteve ishte feja e vetme e vertete ne te cilen njihej misteri i te Shenjterueshmes Trini dhe i Misherimit (*Incarnation*). Feja shenjte Katolike eshte nje vazhdimesi e Fese se vjeter izraelite, pra mund te thuhet se Feja shenjte katolike fillon qysh me krijimin e botes. Vdekja e Krishtit Zot ne Kryq permbush dhe mbyll Testamentin e Vjeter dhe hap Testamentin e Ri. Feja e vjeter izraelite kishte per mision profetizimin dhe pergatitjen e ardhjes se Mesise, Jezu-Krishtit.

« Nolite putare quoniam veni solvere legem aut prophetas non veni solvere sed adimplere » (Matthew 5:17)
(Mos mendoni se kam ardhur te shkaterroj ligjin apo profetet. Nuk kam ardhur t'i shkaterroj por t'i permbushi. Mateu 5:17)

Mbas ardhjes se Mesise, Zotit tone Jezu-Krishtit, ato izraelite qe nuk njohin Hyjnine e Jezusit nuk adhurojne Zotin e vertete, keshtu qe feja e tyne, judaizmi modern, radhitet mes feve te tjera te rreme te cilat nuk shelbojne shpirtin.

« Qui non honorificat Filium non honorificat Patrem qui misit illum. » (John 5:23)
(Ai qe nuk nderon Birin, nuk nderon Atin qe E ka derguar. Gjoni 5:23)

« Omnis qui negat Filium nec Patrem habet qui confitetur Filium et Patrem habet. » (1 John 2:23)
(Kushdo qe mohon Birin, mohon edhe Atin, dhe ai qe beson ne Birin, beson edhe ne Atin. 1 Gjoni 2:23)

Ne Fene e vjeter izraelite, shkenca e vjeter kabalistike, apo Kabala, qe ishte pjese e tradites gojore te fese se vjeter izraelite, mesonte pjesen mystike te teologjise : misteri i Zotit, i krijimit, i shpirterave, etj. (Nuk duhet ngaterruar kjo Kabale me Kabalen e re te sektit te rreme te judaizmit modern). Ne Kabalen e vjeter njihej misteri i te Shenjterueshmes Trini, Nje Zot ne Tre Persona hyjnor, si dhe misteri i Misherimit (*Incarnation*) ku Fjala e Zotit, " *le Verbe*", Veta

e Dyte e te Shenjterueshmes Trini do te behej Njeri per shelbimin e races njerzore nga mekatet. Ne Sinagogen e vjeter, keto mistere nuk njiheshin nga te gjithe por vetem nga nje grup elite, apo te zgjedhurish. Sipas, ish-rabinit Paul Drach, misteri i Shenjterueshmes Trini nuk duhej te zbulohej para ardhjes ne toke te Persones se Dyte te Shenjterueshmes Trini ("*Incarnation du Verbe de Dieu*").

Doktori Drach, ne librin e tij me shume vlera, "De l'harmonie entre l'Église et la Synagoge" (Paris, viti 1844), sjell nje numer te madh deshmish te mesimt tradicional (te shkruar dhe gojor) te synagoges se vjeter, para ardhjes te Jezu-Krishtit, te cilat vertetojne besimin e hebrenjve ne dogmen e te Shenjterueshmes Trini dhe te Misherimit (*Incarnation*).

Simbas ish-rabinit Drach, ne sinagogen e vjeter njihej fakti se ne emrin shume te shenjte te Zotit, יהוה, JÉHOVAH, dallohen 4 karaktere te gjuhes izraelite. Letra e pare nga e djathta, י, (mbasi gjuha e hebrenjve shkruhet dhe lexohet nga e djathta ne te majte), eshte pika e origjines, pika gjeneruese, qe perfaqeson Atin; letra e dyte, ה, perfaqson Fjalen e perjetshme (*Verbe étérnel*), pra Birin e Zotit; letra e trete, ו, perfaqeson, lidhjen e dashurise, Personen e Trete te Shenjterueshmes Trini, Shpirtin-Shejt; dhe letra e katert, qe eshte nje perseritje e letres se dyte, ה, perfaqeson natyren njerzore qe i bashkengjitet natyres hyjnore, Zotin-Njeri, Jezu-Krishtin, apo ndryshe perfaqeson Personen e dyte te Trinise Shenjte, Fjalen e perjetshme, qe ne kohen e caktuar do te zbriste ne toke per te veshur natyren njerzore dhe shelbuar njerzimin nga mekatet.

Kisha shenjte Katolike ka marre nga sinagoga izraelite emrin shume shenjte te JÉHOVA per ta perdorur ate brenda nje trekendeshi ne kishat dhe elteret e saja.




Gjithashtu, emri shume i shenjte, JÉSUS, ne hebraisht shkruhet keshtu : יהושע, i cili perbehet nga fjala יהו, JÉHOVA, dhe nga rrenja, ישע, me ndihmue, ndihme.

Pra emri i JEZUSIT ne hebraisht perkthehet keshtu : JÉHOVA na ndihmon, na shelbon. (*Harmonie*..., vol 2, faqe 189).
Emri tejet shenjte JEZUS mund te shkruhet dhe perkthehet edhe keshtu : מימרא די"י, Fjala e JÉHOVA, Shelbuesi, ose Persona e Dyte e Shenjterueshmes Trini.

Nje tjeter shembull qe deshmon njohjen qe sinagoga e vjeter izraelite kishte mbi misteret e shenjta qe permenda me lart paraqitet edhe ne skemen e meposhtme te marre nga systemi kabalistik i Sépher-Yetzira (Libri i Krijimit) per te cilin rabinet ia japin meriten patriarkut Abraham. Ky sistem bazohet krejtesisht ne dogmen e Trinise Shenjte. Sipas doktorit Drach, kjo skeme gjendet edhe ne Zohar-in e madh (*Harmonie*..., vol 1, faqe 439).




E gjithe Beslidhja e Vjeter ka pasur si qellim profetizimin e ardhjes se Mesise, Shelbuesit. Mbas mekatit origjinal (te rrjedhshem), Sinagoga e vjeter, apo izraelitet e vertete te popullit hebrenj, e dinin fort mire se vetem nje Zot-Njeri, יהוה גברא, (Homme-JÉHOVA), mund te shpetonte njerezimin nga mekati, ashtu siç eshte e shprehur edhe ne vete kuptimin e emrit te shenjte JÉHOVA.

« Ecce enim in iniquitatibus conceptus sum et in peccatis concepit me mater mea » (Psalm 50:7).
(... me mekat kam lindur prej nenes sime. Psalmi 50:7)

Ne te kunderten, islami nuk pranon doktrinen katolike mbi mekatin e rrjedhshem e as JÉZUS-in si Shelbues. Ata pranojne se ky lloj mekati apo siç e quajne ndryshej, fara e zeze, (*Bible de Vence*) eshte baza e te gjitha mekateve te tjera dhe ai e shtyn njeriun drejt se keqes. Por islami nuk pranon Sakramentin e Pagezimit, dhe per sa i perket mekatit origjinal, ata e konsiderojne ate me shume si shkaku i vdekjes se perkohshme te njeriut (persa i perket trupit), dhe jo si shkaku i vdekjes se perjetshme (persa i perket shpirtit).
Ne Psalmin e dyte, rreshti 7, lexojme : אספרה אל חק וגו', « Jéhova m'a dit : Tu es mon Fils, je t'ai engendré aujourd'hui », (JÉHOVA me tha : Ju jeni Biri im, sot Ju kam "lindur").

Fjala "sot" perkthehet "pergjithmone", sepse per Zotin koha nuk egziston ashtu si per njerezit.

Kurse ne psalmin e dyte, rreshti 12, gjejme :
נשקו בר פן יאנף, « Rendez hommage au Fils, de peur que Dieu ne soit en colère », (Nderoni [adhuroni] Birin, perndryshe Ati zemerohet). Rrenja נשק, do te thote saktesisht te perqafosh, te

puthesh, dhe ne nje kuptim me te gjere te fjales, do te thote te adhurosh. Ne Lindje, puthja eshte nje shenje adhurimi dhe nenshtrimi (*Harmonie*..., vol 2, faqe 456).

Sipas ish-rabinit Drach, te gjitha institucionet e Sinagoges se vjeter : Talmudi, Zohari, Me'drasch-Rabba, Médrasch-Thehillim dhe Médrasch-Yalkut mesojne ne menyre te pandryshuar se ne psalmet e mesiperme, behet fjale per Mesine, Birin e Zotit (YÉHOVA).

Islami nuk njeh Hyjnine e Jezu-Krishtit si Bir i Zotit, (Sura XIX, vs.29), (Sura XIX, vs.88); Islami nuk beson as ne Trinine Shenjte, megjithse ai pretendon se njeh dhe pranon mesimin e synagoges se vjeter izraelite (Sura IV, vs.174).

Ne Talmudin e vjeter, para fallsifikimeve qe rabinet i bene texteve te tij mbas ardhjes se Jezusit, ne shkrimin "Sanhédrin", fleta 97, shkruhet se apostujt e profetit Eli, te malit te Carmelit ne Palestine, kishin mesuar nga vete profeti se bota zgjat 6000 vjet : 2000 vjet anarshi, nga Adami deri te Abrahami; 2000 vjet nen ligj, nga Abrahami deri tek Mesia (Jezu-Krishti); dhe 2000 vjet ne ditet e Mesise (periudha evangjelike). Sipas kesaj profecie, profeti Eli parashikon saktesisht periudhen kur do te vinte Mesia, e cila korrespondon egzaktesisht me kohen e Misherimit te Persones se Dyte hyjnore (*Harmonie*, vol 2, faqe 359). Profeti Eli nuk vdiq por Zoti e terhoqi ate ne nje menyre te mrekullueshme drejt Qielit, me ane te nje karroce me kuaj zjarri. Shkrimet Shenjta shpjegojne se ky profet, Elia, se bashku me nje tjeter personazh misterioz te permendur ne Beselidhjen e Vjeter, Hénoch, do vijne perseri para fundit te botes per te luftuar Anti-Krishtin.

Ne textin *Meghilla*, kapitulli 2, § 18 te librit te Sinagoges te vjeter, *Médrasch*, shkruhet :

« Aux jours du Messie, tous les livres des prophètes seront annulés » c'est-à-dire, ils n'auront plus à attendre leur accomplissement, ils ne seront plus que des plans conservés pour attester l'exactitude de leur exécution : כל ספרי הנביאים עתידין ליבטל לימות המשיח.
(Ne ditet e Mesise, te gjithe librat e profeteve do te anulohen, sepse te gjitha profecite do te jene te realizuara, te permbushura. Keto libra do ruhen vetem si deshmi.)

Atehere, si shpjegohet existenca e "profetit" Muhamed dhe Kuranit, afro 550 vjet pas Mesise, Jezu-Krishtit, i cili ka permbushur me perpikmeri te gjitha profecite e Beselidhjes se Vjeter ne lidhje me Mesine?

Megjithe fallsitetet dhe kontradiktat e shumta qe gjenden ne librin e Kuranit, aty pranohet edhe vete Hyjnia e Jezu-Krishtit, megjithse islami e mohon kete gje. Lexoni me kujdes rreshtat e meposhtme.

Ne Suraten 3, ne rreshtin e 40, te "Familja e Imran-it", lexojme : « Lorsque les anges dirent : O Marie, certes Dieu t'annonce le Verbe qui procède de lui, منه . Son nom sera le Christ Jésus fils de Marie, glorieux dans ce monde et dans l'autre, et proche de Dieu ».

(Ndersa engjejt (sic) thane : O Marie, pa dyshim Zoti te lajmeron Fjalen qe lind prej Tij. Emri i Tij do te jete Jezu-Krisht, Biri i Marise, i lavdishem ne kete bote dhe ne tjetren, e afer Zotit).

Komentuesi i Kuranit, Djelaleddin, shkruan se Fjala ("le Verbe") eshte i Biri. (Kuptohet i Biri lind ne menyre shpirterore, sepse Zoti eshte shpirt (Gjoni 4:24), dhe jo ne menyre njerzore (trupore), ashtu siç e konceptojne gabimisht myslimanet.

اذ قالت الملائكة يا مريم ان الله يبشرك بكلمة منه اسمه
المسيح عيسى ابن مريم وجيها فى الدنيا والاخرة ومن المقربين :
اى ولد :

Por siç e shkrova me lart, emri tejet shenjt JEZUS mund te shkruhet dhe perkthehet edhe keshtu : מימרא דיי, Fjala e perjetshme (ה) e JÉHOVA , "le Verbe étérnel", Shelbuesi, Persona e Dyte e Shenjterueshmes Trini.

Dhe ne Psalmin e 2, rreshti 7, lexojme : אספרה אל חק וגו׳, « Dominus dixit ad me filius meus es tu ego hodie genui te »; « Jéhova m'a dit : Tu es mon Fils, je t'ai engendré aujourd'hui »; « The Lord hath said to me: Thou art my son, this day have I begotten thee »; (JÉHOVA me tha : Ju jeni Biri im, sot Ju kam lindur).

Atehere, si ka mundesi qe islami nuk e pranon Zotin Jezu-Krisht kur vete Kurani e meson kete te vertete? Nga kjo deshmi e pakundershtueshme provohet edhe e verteta tjeter qe mohet nga islami, egzistenca e Birit te Zotit.

Shembulli i mesiperm nuk mjafton te themi se Kurani vjen nga Zoti sepse aty, ashtu si dhe ne traditen islame, gjenden nje perzierje te vertetash dhe genjeshtrash, nje taktike kjo djallezore per te mashtruar me kollaj viktimat injorante.

Prova qe Kurani pranon Hyjnine e Jezusit na kujton kapitullin e 5-te, nga rreshti 1 deri 20, ne Ungjillin e Shen Markut, ku nje personazh i pushtuar nga djalli vjen dhe adhuron Zotin Jezu-Krisht duke thene : « Çfare pune kam une me Ju, Jezus, Biri i me te lartit Zot ». Pra kur vete djalli vjen dhe adhuron Jezusin, nga frika e jo nga deshira, atehere çfare mund te themi me teper per islamin qe eshte me djallezor se vete djalli?

Fakti qe Islami nuk eshte Feja e Zotit te vertete, por eshte thjesht nje shpikje djallezore, vertetohet nga kontradiktat e panumerta ne vete rreshtat e Kuranit. Per te vertetuar kete gje, po jap me poshte vetem disa shembuj.

Ne qofte se Kurani vjen prej Zotit, si eshte e mundur qe ai i mohon misteret e Fese shenjte Katolike, ne nje kohe kur ne Kuran shkruhet se Abrahami, Izaku, Jakobi, Moisiu dhe vete Zoti yne Jezu-Krishti, te Cilin Kurani e njeh vetem si profet (Surate 2:136, *Al-Baqara*), jane profete

